**REPUBLIKA E KOSOVËS/REPUBLIKA KOSOVA/REPUBLIC OF KOSOVA**
**ZYRA E AUDITORIT TË PËRGJITHSHËM / KANCELARIJA GENERALNOG REVIZORA/OFFICE OF THE AUDITOR GENERAL**

**Nr. dokumentit:22.18.1-2010-08**

# RAPORTI I AUDITIMIT

# PËR PASQYRAT VJETORE FINANCIARE TË KOMUNËS SË GJILANIT PËR VITIN E PËRFUNDUAR ME 31 DHJETOR 2010

**Prishtinë, Qershor 2011**

TABELA E PËRMBAJTJES

# Lista e shkurtesave

| | |
|---|---|
| AP | Auditori i Përgjithshëm |
| APP | Agjencia për Prokurim Publik |
| ISA | Institucioni Suprem i Auditimit |
| LMFPP | Ligji 03/L-48 për Menaxhimin e Financave Publike dhe Përgjegjësitë |
| LPP | Ligji nr.02/L-99 për Prokurimin Publik i ndryshuar dhe plotësuar më 8 shkurt 2007. Përfshirë ligjin e ri, nr. 03/L-241 në fuqi prej 01 dhjetor 2010. |
| NJAB | Njësia e Auditimit të Brendshëm |
| NJQH/AB | Njësia Qendrore Harmonizuese e Auditimit të Brendshëm |
| MEF | Ministria e Ekonomisë dhe e Financave |
| MF/K | Menaxhimi Financiar dhe Kontrolli |
| OE | Operatori Ekonomik |
| ONISA | Organizata Ndërkombëtare e Institucioneve Supreme të Auditimit (INTOSAI) |
| PVF | Pasqyrat Vjetore Financiare |
| RVA | Raporti Vjetor i Auditimit |
| SIMFK | Sistemi Informativ për Menaxhimin e Financave të Kosovës |
| SNISA | Standardet Ndërkombëtare të Institucioneve Supreme të Auditimit (ISSAI) |
| SNK | Standardet Ndërkombëtare të Kontabilitetit |
| SNKSP | Standardet Ndërkombëtare të Kontabilitetit në Sektorin Publik (IPSAS) |
| UA | Udhëzim Administrativ |
| ZAP | Zyra e Auditorit të Përgjithshëm |
| ZKA | Zyrtar Kryesor Administrativ |

# Përmbledhje e përgjithshme

Zyra e Auditorit të Përgjithshëm (ZAP) ka kryer auditimin e Pasqyrave Vjetore Financiare (PVF) të Komunës së Gjilanit për vitin e përfunduar më 31 dhjetor 2010.

Auditimi ynë është kryer në pajtim me standardet ndërkombëtare të auditimit, të hartuara nga INTOSAI (ONISA) dhe ka përfshirë testimet dhe procedurat që ne menduam se ishin të nevojshme për të dhënë një opinion lidhur me pasqyrat financiare.

Gjatë formulimit të opinionit ne vlerësuam mjaftueshmërinë e prezantimit të informacionit në pasqyrat financiare.

Sipas opinionit tonë pasqyrat kryesore financiare *në të gjitha aspektet materiale prezantojnë pasqyrim të drejtë dhe të vërtetë.*

Ne dëshirojmë të tërheqim vëmendjen tuaj në faktin se informacioni i shpalosur mbi pasuritë fikse dhe llogaritë e arkëtueshme është jo i plotë dhe i pasaktë.

Shpalosja jo e plotë e pasurive fikse dhe llogarive të arkëtueshme nuk ndikon në opinionin mbi pasqyrat financiare të hartuara në pajtim me SNKSP për kontabilitetin në bazë të parasë së gatshme. (ISSAI 400: *Opinion i pakualifikuar me theksim të çështjes*).

Auditimi ynë ka identifikuar dobësi në disa fusha të menaxhimit financiar. Këto dobësi janë të përshkruara më detajisht në brendi të raportit, të cilat duhet të adresohen nga menaxhmenti për të përmirësuar performancën e organizatës.

*Rekomandimi ynë kryesor* është që Kryetari i komunës duhet të forcoj menaxhimin financiar dhe kontrollin që do të siguronin afarizëm më të mirë me paratë e taksapaguesve. Kryetari i komunës duhet të siguroj se janë zhvilluar udhëzime dhe procedura të qarta të cilat duhet të ndihmojnë adresimin e dobësive dhe mangësive të identifikuara në këtë raport.

Ne ju rekomandojmë që të siguroni:

- Implementimin e rekomandimeve të dhëna vitin e kaluar dhe këtë vit;
- Shpalosjen e llogarive të arkëtueshme;
- Hartimin e një rregulloreje për dhënien e subvencioneve;
- Zgjedhjen e organit mbikëqyrës dhe komisionit për pranim teknik të punëve përmes prokurimit;
- Garancione bankare për sigurinë e ekzekutimit të punëve;
- Të gjitha pagesat e bëra nga kategoria Subvencione dhe transfere, të arsyetohen në bazë të kërkesave ligjore;

- Transferin e mjeteve të mbetura në fund vitit 2010, në Llogarinë Kryesore të Thesarit; dhe
- Regjistrin e plotë të pasurisë;

Menaxhmentit të Komunës i është dhënë mundësia për të dhënë komente mbi draftin e këtij raporti.

Menaxhmenti i Komunës i ka pranuar të gjeturat dhe konkluzionet tona të paraqitura në raportin e auditimit mbi Pasqyrat Vjetore Financiare për vitin 2010 dhe është zotuar që do ti bëjë përpjekjet për t'i adresuar të gjitha rekomandimet e dhëna.

# I. Hyrje

Ky auditim ka të bëjë me pasqyrat vjetore financiare të Komunës së Gjilanit për vitin e përfunduar më 31 dhjetor 2010.

Është përgjegjësi e menaxhmentit të komunës të përgatisë pasqyrat vjetore financiare sipas kërkesave të Udhëzimit Administrativ (UA) nr.16/2010 dhe në përputhje me Standardet Ndërkombëtare të Kontabilitetit për Sektorin Publik (SNSKP) për "Raportimin Financiar në bazë të Kontabilitetit të Parasë së Gatshme".

Zyra e Auditorit të Përgjithshëm është përgjegjëse për kryerjen e auditimeve vjetore të rregullsisë për Komunën e Gjilanit.

Auditimi i rregullsisë përkufizohet si një verifikim i kontabilitetit financiar, duke përfshirë ekzaminimin dhe vlerësimin e pasqyrave financiare dhe të dhënave tjera financiare si dhe dhënien e mendimeve:

- Nëse pasqyrat financiare japin një pamje të drejtë dhe të vërtetë të llogarive dhe çështjeve financiare për periudhën e auditimit;
- Nëse të dhënat financiare, sistemet dhe transaksionet janë në pajtim me ligjet dhe rregulloret në fuqi;
- Për përshtatshmërinë e funksioneve të kontrollit të brendshëm dhe të auditimit të brendshëm; dhe
- Për të gjitha çështjet të cilat dalin apo kanë të bëjnë me auditimin.

Kemi kryer auditimin e përkohshëm të Komunës së Gjilanit. Gjatë asaj faze të procesit të auditimit, kemi adresuar faktin se si janë trajtuar rekomandimet e mëparshme si dhe cilësinë e menaxhimit financiar. Kemi këshilluar menaxhmetin, duke përfshirë edhe këshillat e dhëna për pasqyra financiare përmes memorandumit të auditimit, dorëzuar në dhjetor 2010.

Me qëllim të përmbushjes së përgjegjësive tona për auditimin e komunës, ne kemi ndërmarrë aktivitetet si në vijim:

- Kemi rishikuar pasqyrat vjetore financiare të komunës në raport me buxhetin e miratuar për vitin 2010;
- Kemi përcaktuar nëse pasqyrat vjetore financiare të komunës së Gjilanit janë përgatitur në pajtim me SNKSP "Raportimi Financiar në bazë të Kontabilitetit të Parasë së Gatshme";
- Kemi përcaktuar nivelet e materialitetit të të hyrave dhe shpenzimeve, si prag për lehtësimin e përcaktimit të llojit të opinionit që duhet dhënë mbi pasqyrat financiare;
- Kemi zbatuar një kombinim të mostrimit sipas gjykimit dhe sipas rastit, në përzgjedhjen e transaksioneve për testim;
- Kemi kryer testime substanciale gjithëpërfshirëse mbi transaksionet financiare;
- Jemi mbështetur në një lloj kombinimi të intervistave, rishikimeve analitike, rishikimin e dokumenteve dhe verifikimin fizik për të vlerësuar vlefshmërinë dhe rregullsinë e transaksioneve financiare; dhe
- Kemi vlerësuar cilësinë e punës së Njësisë së Auditimit të Brendshëm.

Në këtë raport ne përmbledhim auditimin e këtij viti dhe japim një opinion formal mbi Pasqyrat Vjetore Financiare 2010.

Lidhur me opinionin tonë të auditimit për Pasqyrat Vjetore Financiare të komunës, Standardet Ndërkombëtare të Auditimit përcaktojnë kriteret specifike të cilat rregullojnë llojin e opinionit që mund të jepet.

Këto janë të përcaktuara më gjerësisht në Shtojcën 2.

## II. Opinioni i auditimit

Sipas opinionit tonë pasqyrat kryesore financiare *në të gjitha aspektet materiale prezantojnë pasqyrim të drejtë dhe të vërtetë.*

Ne dëshirojmë të tërheqim vëmendjen tuaj në faktin se informacioni i shpalosur mbi pasuritë fikse dhe llogarit e arkëtushme është jo i plotë dhe i pasaktë.

Shpalosja jo e plotë e pasurive fikse dhe llogarive të arkëtueshme nuk ndikon në opinionin mbi pasqyrat financiare të hartuara në pajtim me SNKSP për kontabilitetin në bazë të parasë së gatshme. (ISSAI 400: *Opinion i pakualifikuar me theksim të çështjes*).

## III. Gjendja e rekomandimeve të viteve të kaluara

Në raportin tonë të auditimit të pasqyrave vjetore financiare të vitit 2009 janë dhënë 4 rekomandime kryesore. Rekomandimet e implementuara plotësisht janë:

- Të dhënat komplete në formë dhe përmbajtje të PVF; dhe
- Diferencat e barazuara tek të hyrat nga burimet vetanake.

Ndërsa rekomandimet në proces të implementimit janë:

- Përgatitja e regjistrit të plotë të pasurive; dhe
- Zbatimi i procedurave të prokurimit në pajtim me LPP.

Mos adresimi i plotë i rekomandimeve të mëhershme, ka shkaktuar të njëjtat probleme si në vitet e kaluara.

# IV. Buxheti i shpenzuar në krahasim me Buxhetin e Aprovuar

Analiza e Shpenzimeve në Pasqyrat Financiare kundrejt Buxhetit të Aprovuar tregon:

Tabela 1: Përshkrimi i buxheteve dhe shpenzimeve në Euro (€)

| Përshkrimi | **Buxheti Fillestar** | **Buxheti Rishikuar** | **Buxheti Final** | **Buxheti i shpenzuar 2010** | **Buxheti i shpenzuar 2009** |
|---|---|---|---|---|---|
| Grandi i Qeverisë – Buxheti | 12,462,154 | 12,892,482 | 15,966,999 | 15,799,190 | 12,674,000 |
| Të hyrat vetjake | 3,000,000 | 3,000,000[1] | 3,466,518[2] | 3,003,806 | 2,771,000 |
| Donacionet e vendit | 0 | 0 | 75,030 | 74,270 | 0 |
| Donacionet e jashtme | 0 | 0 | 362,461 | 359,174 | 285,000 |
| **I. Gjithsej të hyrat dhe transferi i donacioneve** | **15,462,154** | **15,892,482** | **19,871,008** | **19,236,440** | **15,730,000** |
| Rrogat dhe pagat | 9,076,069 | 9,334,345 | 9,311,714 | 9,114,466 | 8,351,000 |
| Mallra dhe shërbime | 1,855,244 | 1,616,227 | 2,188,057 | 1,995,809 | 1,841,000 |
| Shpenzimet komunale | 367,600 | 368,470 | 532,211 | 499,372 | 333,000 |
| Subvencionet dhe transferet | 210,310 | 210,310 | 554,543 | 500,342 | 1,612,000 |
| Investimet Kapitale | 3,952,931 | 4,363,130 | 7,284,483 | 7,126,451 | 3,593,000 |
| Rezervat | - | - | - | | - |
| **II. Gjithsej shpenzimet** | **15,462,154** | **15,892,482** | **19,871,008** | **19,236,440** | **15,730,000** |

**Konkluzioni**

Pra buxheti i ndarë për vitin 2010 për komunën e Gjilanit ka qenë 19,871,008€. Shpenzimet totale për vitin 2010 ishin 19,236,440€ apo 97% e buxhetit të ndarë.

Buxheti final nga Granti i Qeverisë është më i lartë se ai i rishikuar për 3,978,526€. Kjo rritje ka ndodhur me vendim të nxjerr nga Qeveria e Kosovës për kategoritë investime kapitale 2,574,517€, subvencione dhe transfere 250,000€, mallra e shërbime dhe shërbime komunale 250,000€. Sipas vlerësimit tonë, komuna ka shpenzuar buxhetin e përgjithshëm për vitin 2010 sipas parashikimeve dhe limiteve të përcaktuara nga Kuvendi i Kosovës.

---

[1] Të hyrat e planifikuara për vitin 2010

[2] Të hyrat e pranuara në vitin 2010. Prej tyre 345,497€ janë të hyrat vetjake të bartura nga viti 2009, ndërsa 3,121,021€ janë të hyrat e mbledhura në vitin 2010.

# V. Pasqyrat financiare

## V.1 Pajtueshmëria në lidhje me raportimin e jashtëm

Bazuar në kërkesat e LMFPP nr. 03/L-048 dhe Udhëzimit Administrativ 16/2010, ne kemi identifikuar pikat në vijim:

- Komuna e Gjilanit ka përgatitur Pasqyrat Financiare në pajtueshmëri me Udhëzimin Administrativ nr.16/2010, përveç shpalosjes së llogarive të arkëtueshme dhe pasurive;
- Pasqyrat vjetore financiare të Gjilanit janë përgatit në pajtim me SNKSP "Raportimi Financiar në bazë të Kontabilitetit të Parasë së Gatshme";
- Pasqyrat financiare janë nënshkruar nga Zyrtari Kryesor Administrativ dhe Zyrtari Kryesor Financiar;
- Pasqyrat Financiare janë nënshkruar brenda kornizës kohore me datën 31/01/2011 dhe janë dorëzuar në MEF;
- Pasqyrat Financiare janë përgatit vetëm në gjuhë shqipe; dhe
- Komuna ka përgatitur dhe ka dorëzuar raporte të rregullta tremujore tek Ministri i MEF-it gjatë vitit 2010.

## V.2 Cilësia e informatave

Pasaktësitë në vijim nuk janë korrigjuar nga ana e Menaxhmentit:

- Regjistri kontabël i pasurisë nuk është i plotë dhe i saktë;
- Llogaritë e arkëtueshme nuk janë shpalosur në pasqyra financiare; dhe

**Konkluzioni**

Mos prezantimi i llogarive të arkëtueshme dhe shpalosja e plotë e pasurive në pasqyrat financiare ka ndikim në pasqyrimin e plotë dhe të saktë të tyre.

**Rekomandimi 1**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës që të siguroj:

- Se pasqyrat financiare përmbushin të gjitha kërkesat e UA të fundvitit, duke përfshirë shpalosjet mbi pasuritë dhe llogaritë e arkëtueshme .

# VI. Realizimi i Buxhetit

## VI.1 Të hyrat vetjake

Të hyrat vetjake të pranuara për vitin 2010 sipas Thesarit ishin 3,466,518€. Këto të hyra janë mbledhur kryesisht nga tarifat për leje ndërtimi, tatimi në pronë, të hyra nga taksa administrative, të hyrat nga participimi në arsim-shëndetësi, si dhe të hyrat tjera.

Gjetjet tona lidhur me testet e kryera nga të hyrat vetjake të komunës janë paraqitur më poshtë.

*Regjistrimi në kodet e gabuara*

Gjatë auditimit ne kemi gjetur që të hyrat nga çertifikatat e lindjes dhe çertifikatat martesore, janë regjistruar në një kod ekonomik.

*Të hyrat nga Tatimi në Pronë*

Të hyrat e inkasuara nga tatimi në pronë për vitin 2010 ishin 942,042€.

Përgatitja dhe lëshimi i faturave të tatimit dhe evidentimi i pagesave të tatimpaguesve bëhet nëpërmjet softuerit "Portax", softuer i cili ende është në zhvillim e sipër. Zyrtarët komunal të tatimit në pronë nga ky softuer ende nuk mund të gjenerojnë raporte të dëshirueshme që do të mundësonin menaxhimin më efikas dhe efektiv të informatave tatimore mbi pronën.

Gjatë auditimit kemi rishikuar 23 mostra të transaksioneve të tatimpaguesve në pronë. Prej tyre, 7 tatimpagues kanë paguar tatimin në tërësi, ndërsa 16 tatimpagues kishin rreth 114,465€ obligime të pa paguara ndaj komunës.

*Taksat dhe ngarkesat për ushtrim biznesi*

Gjatë vitit 2010, kjo drejtori ka lëshuar 2212 vendime me një ngarkesë taksash prej 298,935€. Subjektet afariste janë ngarkuar të paguajnë taksë komunale në emër të ushtrimit të veprimtarisë. Komuna për vitin 2010, nga kjo kategori taksash kishte inkasuar 241,199€.

Gjatë auditimit kemi bërë rishikimin e disa vendimeve që obligojnë subjektet afariste të paguajnë taksën komunale, dhe kemi vërejtur se:

- Nga 31 vendime të lëshuara taksapaguesve në shumë 14,190€, shlyerjen e borxhit të tërësishëm e kanë bërë vetëm 6 tatimpagues, në shumë kumulative prej 5,040€ apo vetëm 35% nga vlera totale e kësaj mostre; dhe
- Kemi vërejtur një rast ku subjekti afarist është pajisur më leje pune për ushtrimin e afarizmit, por nuk është ngarkuar me taksë komunale.

*<u>Taksa komunale për leje ndërtimi</u>*

Planifikimi i të hyrave nga dhënia e lejeve për ndërtim për vitin 2010 ishte 560,000€, kurse inkasimi është 451,678€ apo 80% nga planifikimi. Ne kemi vërejtur se:

- Pagesat për leje të ndërtimit në të shumtën e rasteve bëhen me këste, por nuk ka afat kohor të qartë, se kur duhet të paguhen nga taksapaguesi.
- Nuk mbahet regjistër kontabël i llogarive të arkëtueshme për të hyrat që krijohen nga dhënia e lejeve të ndërtimit.

*<u>Të hyrat nga qiraja</u>*

- Në 8 rastet e testuara me një vlerë borxhi prej 29,664€, komuna kishte inkasuar vetëm 17,341€ apo vetëm 58% të vlerës së faturuar për qira.
- Lista e borxhlinjve me mbi 5,000€ që nuk kanë paguar qira ndaj komunës, përbëjnë një borxh prej 109,656€.

*<u>Të hyrat nga shitja e biletave dhe dhënia në shfrytëzim e hapësirës së Teatrit të Qytetit</u>*

- Gjatë auditimit kemi identifikuar se kopjet e biletave të shitura, në mbi 80% të rasteve nuk kanë çmim.
- Po ashtu, teatri nuk posedon një rregullore mbi çmimin e biletave dhe tarifa për shfrytëzimin e sallës së teatrit.

**Konkluzioni**

Një listë e detajuar dhe e azhurnuar e tatimpaguesve në pronë, e debitorëve e gjeneruar nga sistemi softuerik është me rëndësi të veçantë në situatën e tanishme ku komunat nuk e regjistrojnë secilin transaksion individual të tatimpaguesve në pronë. Si rezultat i kësaj, nuk është e mundur të bëhen barazimet e nevojshme ose analiza për debitorët.

Mos mbajtja e regjistrit të llogarive të arkëtueshme nga zyrtarët e të hyrave, rritë rrezikun që në pasqyra financiare mos të shpalosen llogaritë e arkëtueshme dhe mospërfilljen e afateve kohore të inkasimit të kësteve.

Dështimi në inkasimin e të hyrave vetjake ndikon në buxhet më të ulët.

Trajtimi dhe mbledhja e të hyrave duhet të përmirësohet.

**<u>Rekomandimi 2</u>**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës që të siguroj:

- Të ndërmarrë hapa që, në bashkëpunim me MEF-in, zyrtarëve komunal të tatimit në pronë t'u mundësohet që të nxjerrin raporte të nevojshme, në mënyrë që të sigurojë kontrolle më të mira dhe më efektive në faturimin dhe inkasimin e të hyrave;
- Klasifikimin e të hyrave në harmoni me rregulloren mbi taksat komunale dhe të kodeve ekonomike;
- Se do të ndërmarrin masa në ngritjen e normës së inkasimit të të hyrave në një nivel të pranueshëm;
- Se do të ndërmarrë hapa për të përmirësuar sistemin e kontabilitetit në lidhje me evidencën e llogarive të arkëtueshme nga të hyrat e lejeve të ndërtimit; dhe
- Hartimin e një politike mbi menaxhimin e shitjes së biletave nga Teatri i Qytetit.

## VI.2 Shpenzimet

### 2.1 Blerjet përmes prokurimit

Nga kjo kategori e kemi testuar 87 mostra nga 202 sa ishte tërësia e populacionit apo 43%.

*<u>Dhënia e kontratës OE i cili nuk ka plotësuar kriterin për veprimtari përkatëse sipas kërkesës</u>*

- Sipas kontratës "Furnizim me thëngjill guri për nevoja të komunës" në vlerë prej 23,250€, OE nuk ka pasur veprimtarinë e regjistruar për lëmin përkatëse, që ka qenë si kriter përzgjedhës në kërkesën e Komunës.
- Gjatë ekzaminimit fizik të sasisë së mbetur të thëngjillit në dy shkolla fillore të komunës, kemi vërejtur se lloji i thëngjill gurit nuk korrespondon me specifikacionin teknik të kërkuar. Një gjë të tillë e kanë pohuar edhe vetë zyrtarët e shkollave.

*<u>Kompensimi me naftë i transportuesve për transportin e nxënësve</u>*

Komuna pa shpallje publike, duke anashkaluar procedurat e prokurimit, ka bërë përzgjedhjen e transportuesve për bartjen e nxënësve shtëpi-shkollë dhe anasjelltas për vitin shkollor 2009/2010 dhe 2010/2011.

Kompensimi i këtyre transportuesve është bërë me derivate të naftës. Gjatë rishikimit të faturës së furnizimit të OE, kemi identifikuar se pesë ditë pas lidhjes së kontratës njëri prej transportuesve është furnizuar me derivate-naftë 2108 litra për një ditë. Ndërsa sipas kontratës parashihet që çdo ditë pune të kompensohet me 95 litra naftë.

*Pagesa e organit mbikëqyrës dhe komisionit për pranimin teknik të punëve*

Në mostrat e testuar kemi hasur që:

Komuna, çmimit bazë të kontratës së dhënë për punë, Operatorëve Ekonomik i shton edhe shumat për kompensimin e organit mbikëqyrës dhe komisionit për pranim teknik. Kompensimi për organin mbikëqyrës bëhet rreth 1.5% të vlerës së kontratës të publikuar dhe kjo bazuar në vendimin e komunës 01 Nr.5465. Ndërsa kompensimi i komisionit për pranim teknik bëhet rreth 1% të vlerës së kontratës të publikuar dhe kjo bazuar në vendimin e komunës 01 Nr.5466.

Në vijim te tenderi "Asfaltimi i rrugëve në lagjen Zabeli i Sait Agës" vlera e ofertës ishte 297,116€ i shtohet kompensimi për organin mbikëqyrës në vlerë prej 4,321€ dhe kompensimi i komisionit për pranim teknik në vlerë prej 3,027€. Pra, vlera e kontratës për pagesë arrin shumën 304,464€. Njëjtë është vepruar edhe për kontrata tjera të ngjashme.

*Vonesa në ekzekutimin e punëve sipas kontratës*

- Te kontrata "Asfaltimi i rrugëve në lagjen Zabeli i Sait Agës", në vlerë prej 304,464€ të datës 17/03/2010, është paraparë që afati kohor për kryerjen e punëve të jetë 24 ditë pune. Nuk është përfillur plani dinamik. Deri në datën e auditimit, punimet ende nuk kanë përfunduar.
- Kontratës së sipërshënuar i mungon garancioni bankar për sigurimin e ekzekutimit të punëve siç parashihet me kontratë.
- Sipas kontratës "Ndërtimi i qendrës memoriale Kodra e Dëshmorëve" faza e I-rë, në vlerë prej 277,386€ të datës 14/05/2010, është paraparë që afati kohor për kryerjen e punëve të jetë 48 ditë pune. Deri në datën e auditimit punimet nuk kanë përfunduar. Po ashtu kompania nuk kishte ofruar garancionin bankar për sigurimin e përmbushjes së kontratës.

**Konkluzioni**

Shembujt e përshkruar më lartë janë tregues i kontrollës së pamjaftueshme përgjatë fazave të procesit të prokurimit. Parregullsitë vërehen që nga momenti i përzgjedhjes së operatorëve deri tek monitorimi i dobët i finalizimit të projekteve. Shpenzimet e mbikëqyrjes nuk mund të futen në koston totale të projekteve/ kontratave. Ato duhet të jenë të ndara.

**Rekomandimi 3**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të siguroj:

- Respektimin e kontratave dhe përmbushjen e kritereve të kërkuara sipas dosjes së tenderit;
- Analizimin dhe marrjen e masave të duhura administrative për rastet e keqmenaxhimit;
- Se projektet janë realizuar me kohë dhe në rastet e vonesave të aplikohen ndëshkimet për kontraktorët që nuk i përmbushin kushtet dhe obligimet e përcaktuara me kontratë;
- Kompensimet e organit mbikëqyrës dhe komisionit për pranim teknik të punëve të bëhen jashtë kontratave për punë dhe të mos futen në koston e ndërtimit; dhe
- OE të ofrojnë garancion bankar për sigurinë e ekzekutimit të punëve.

## 2.2 Kompensimet (pagat dhe mëditjet)

Nga kjo kategori e kemi testuar 20 mostra.

Buxheti i ndarë për paga dhe mëditje për vitin 2010 ishte 9,311,714€ ndërsa janë shpenzuar 9,114,466€ apo 98% të buxhetit të ndarë. Për të testuar se si ka funksionuar pagesa dhe procedurat e rekrutimit të personelit, ne kemi bërë inspektimin e disa rasteve dhe kemi gjetur parregullsitë në vijim:

*Kontratat e panënshkruara*

Kemi vërejtur se dy kontrata pune nuk ishin të nënshkruara nga punëmarrësit.

*Mos respektimi i pagesave sipas kontratave*

- Dy punëtorë nuk gjendeshin në listën e pagave përderisa ata kishin kontrata të rregullta. Njëri prej tyre ishte rekrutuar në tetor 2010 dhe tjetri në fillim të dhjetor 2010 dhe nuk ishin paguar për këtë kohë pune.
- Në një rast tjetër, dy paga i ishin paguar një punëtori edhe pse kontrata i kishte skaduar.

**Konkluzioni**

Ndonëse parregullsitë e theksuara më lart nuk janë domethënëse, megjithatë komuna duhet të forcoj edhe më tutje kontrollet në fushën e kompensimeve.

**Rekomandimi 4**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës që të siguroj:

- Se të gjitha kontrata mbi marrëdhënien e punës janë të nënshkruara nga të dy palët; dhe
- Respektimin e obligimeve kontraktuale.

## VI.3 Subvencionet dhe transferet

Subvencionet e ndara për vitin 2010 ishin 554,543€, ndërsa janë 500,342€.

Te Subvencionet e paguara në bazë të vendimit të Kryetarit të Komunës për Teatrin e Qytetit në vlerë prej 144,236€ kemi vërejtur këto parregullsi:

- Pagesa e subvencioneve i është bërë teatrit në llogari të BpB (Banka Private e Biznesit) e cila llogari nuk është e autorizuar nga Thesari;
- Nuk ka pasur marrëveshje paraprake mes teatrit dhe komunës lidhur me shfrytëzimin e subvencioneve të dhëna;
- Po ashtu, teatri nuk i ka raportuar komunës për shpenzimin e këtyre subvencioneve;
- Në emër të pagave dhe mëditjeve janë shpenzuar 52,660€;
- Për aktivitete dhe qëllime të ndryshme janë tërhequr 8,950€ nga drejtori i teatrit dhe nga ana e tij, nuk janë ofruar dëshmi të besueshme për arsyeshmërinë e tyre;
- Më 26/11/2010, nga llogaria e teatrit janë tërhequr 35,100€ dhe u janë paguar tri kompanive private gjëja se për kthimin e një huaje që ka marrë komuna nga ato, hua e cila është bërë sipas vendimit të Kryetarit të Komunës, Nr.2030/10 të dt.24/11/2010. Mirëpo neve gjatë kohës së auditimit nuk na është ofruar dëshmi se komuna ka huazuar paratë nga tri kompanitë private;
- Nga llogaria bankare e teatrit, janë tërhequr para kesh, në vlerë prej 18,300€ për të paguar mallra dhe shërbime pa prokurim;
- Në fund të vitit 2010, mjetet e mbetura në llogari të BpB në vlerë prej 31,282€ nuk janë kthyer në llogari të Thesarit.

**Konkluzioni**

Mos autorizimi për hapjen e llogarisë bankare nga drejtori i Thesarit, mungesa e një rregullore mbi dhënien e subvencioneve, arsyeshmëri jo e mjaftueshme e shpenzimeve, pagesa e shpenzimeve pa procedurë prokurimi, rritë rrezikun e keqpërdorimit të parasë publike.

**Rekomandimi 5**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës që të siguroj:

- Hartimin e një rregullore mbi dhënien e subvencioneve;
- Një analizë të thellë për sa i përket subvencionimit dhe raportimit financiar të Teatrit të Qytetit si dhe të merren masa administrative në lidhje me këtë.
- Se të gjitha pagesat e bëra nga kategoria e subvencioneve të arsyetohen në pajtim me kërkesat ligjore; dhe
- Transferin e parave të mbetura në fund të vitit 2010, në Llogarinë e Vetme të Thesarit dhe mbyllja e llogarisë së pa autorizuar nga Thesari.

## VI.4 Pasuritë dhe Borxhet

### 4.1 Trajtimi i të arkëtueshmeve

Megjithëse llogaritë e arkëtueshme kërkohen të shpalosen në pasqyrat financiare, komuna nuk e ka bërë një gjë të tillë.

Po ashtu, kemi vërejtur se komuna nuk posedon regjistra mbi llogaritë e arkëtueshme.

**Konkluzioni**

Mungesa e evidencave të sakta mbi të arkëtueshmet, kontrollet jo të duhura dhe të pamjaftueshme në lidhje me të arkëtueshmet dhe sistemin e faturimit, rrisin rrezikun që të hyrat të keq menaxhohen.

**Rekomandimi 6**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të sigurojë:

- Regjistrimin dhe shpalosjen e të gjitha llogarive të arkëtueshme në pajtim me U/A; dhe
- Mbajtjen e regjistrave të plotë për të gjitha llogaritë e arkëtueshme.

## 4.2 Pasuritë kapitale dhe jo kapitale

Me rastin e rishikimeve tona mbi pasuritë, kemi identifikuar se mungon regjistri i plotë i pasurive kapitale:

- Komuna nuk ka mbajtur një regjistër gjithëpërfshirës të pronave, objekteve dhe pajisjeve;
- Inventarizimi për vitin 2010 nuk ka përfunduar ende ngase ka pasur vonesë në emërimin me kohë të komisionit për inventarizim gjë që ka rezultuar në shtyrjen e tërë procesit të inventarizimit në nivel komunal;
- Të dhënat krahasuese nuk janë të plota dhe nuk janë të sakta; dhe
- Disa pasuri të komunës nuk posedojnë barkode.

**Konkluzioni**

Mangësitë e identifikuara më lartë i bëjnë të pa mundur menaxhmentit të komunës të ketë pasqyrë të plotë mbi gjendjen e pasurive të komunës. Për më tepër, pasuritë e pa regjistruara mund t'i ekspozohen edhe humbjes dhe keqpërdorimit të tyre.

**Rekomandimi 7**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të siguroj se:

- Brenda një afati të arsyeshëm do të hartoj një regjistër përfundimtar të pasurive;
- Do të formohen me kohë të gjitha komisionet mbi regjistrimin e dhe vlerësimin e pasurive; dhe
- Të vendosen shenja identifikuese (barkode) në të gjitha pasuritë e luajtshme.

## 4.3 Borxhet

Pasqyra e obligimeve të pakryera ndaj furnitorëve në fund të vitit 2010 ishte 926,880€. Këto obligime barten për pagesë në vitin fiskal 2011.

Obligimet e papaguara që kalojnë afatin ligjor për pagesë mbi 90 ditë janë në vlerë prej 378,710€. Vonesat e tilla në mos pagesë nuk janë në pajtim me Rregullën Financiare dhe Udhëzimet e Thesarit 02- Shpenzimi i Parave Publike.

**Konkluzioni**

Komuna ka probleme serioze me menaxhimin e borxheve. Mbi 40% të borxheve të bartura janë më të vjetra se tre muaj. Mungesa e kontrolleve të duhura për të para penguar hyrjen në obligime pa zotime të mjaftueshme, mund të sjellë menaxhmentin para vështirësive financiare të pa pritura dhe hapjen potenciale të kontesteve gjyqësore.

**Rekomandimi 8**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të siguroj:

- Të forcoj kontrollet në mënyrë që të mos krijohen obligime ndaj furnitorëve pa mbulesë buxhetore. Po ashtu, të ngritet disiplina financiare në mënyrë që të gjitha faturat të paguhen brenda afatit ligjor prej 30 ditësh.

# VII.Kontrolli mbi menaxhimin

## VII.1 Sistemet e Kontrollit të Brendshëm

Gjetjet e mësipërme janë tregues se kontrollet e brendshme janë të pamjaftueshme për të ofruar një siguri të arsyeshme se sistemet e dizajnuara dhe politikat e vendosura nga ana e menaxhmentit janë duke funksionuar në mënyrën e duhur. Masa përmirësuese të kontrolleve duhet duhet të merren në të gjitha fushat, si më menaxhimin financiar ashtu edhe tek forcimi i kontrolleve të përgjithshme. Linjat e raportimit të të dhënave mes departamenteve është identifikuar si e dobët. Avansimi i politikave në lidhje me inkasimin e të hyrave dhe shfrytëzimi i subvencioneve duhet të jetë po ashtu preokupim i kontrolleve në të ardhmen.

## VII.2 Auditimi i Brendshëm

Komuna e ka të organizuar Njësinë e Auditimit të Brendshëm dhe funksionon me një drejtor dhe dy auditorë. Kjo njësi disponon planin strategjik dhe planin vjetor të auditimit, të cilët janë aprovuar edhe nga Komiteti i Auditimit.

Gjatë vitit 2010, NJAB ka kryer 7 auditime. Gjashtë nga këto auditime janë sipas planit vjetor dhe një ishte kryer ad-hoc, me kërkesë të kryetarit. Auditimet e kryera gjatë vitit 2010 mbulojnë më shumë periudhën 2009.

Komuna ka të themeluar Komitetin e Auditimit. Ky komitet ka mbajtur gjithsej katër takime gjatë vitit 2010 dhe ka miratuar planin vjetor, strategjik si dhe ka shqyrtuar raportet e Auditorit të Brendshëm për vitin 2010.

**Konkluzioni**

Auditimet e Brendshme të fokusuara në vitet e më hershme, e jo vitin aktual kufizojnë ndihmën për menaxhmentin të kuptoj mbarëvajtjen aktuale të aktiviteteve operative si dhe sigurinë mbi efektivitetin e kontrolleve.

**Rekomandimi 9**

Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të siguroj:

- Se NJAB do të fokusohet në auditimet që fushëveprim kanë vitin aktual.

# VIII. Një konkluzion i Përgjithshëm mbi Menaxhmentin e Komunës

**Konkluzionet e përgjithshme**

Konkluzionet e përgjithshme mbi menaxhmentin janë se menaxhimi financiar është shumë i dobët që shpie në humbje. Kontrollet e përgjithshme duhet forcuar dhe përmirësuar edhe më tutje. Përmirësimeve duhet kushtuar kujdes i veçantë sidomos tek regjistrimi i të hyrave dhe barazimi në baza të rregullta me evidencat e Thesarit, postimi i të hyrave nëpër kodet përkatëse, rregullsinë e pagesave tek subvencionet, forcimi i kontrolleve te prokurimet, regjistrimin e llogarive të arkëtueshme dhe llogarive të pagueshme dhe evidencat mbi pasuritë.

**Rekomandimi i përgjithshëm**

- Rekomandojmë Kryetarin e Komunës të forcoj menaxhimin financiar dhe sistemet e kontrollit të brendshëm, ngase, komuna ka probleme serioze në menaxhimin efikas dhe efektiv të parasë publike.

# Shtojca I. Komentet e Komunës së Gjilanit dhe përgjigjja e ZAP-it

Menaxhmenti i Komunës së Gjilanit i ka pranuar të gjeturat dhe konkluzionet tona të paraqitura në raportin e auditimit mbi Pasqyrat Vjetore Financiare për vitin 2010 dhe është zotuar që do ti bëjë përpjekjet për t'i adresuar të gjitha rekomandimet e dhëna.

# Shtojca II. Llojet e ndryshme të Opinioneve të Auditimit

(e shkëputur nga ISSAI 400)

**9.** Një opinion i auditimit normalisht është një format standard, ndërlidhur me pasqyrat financiare si tërësi, duke shmangur nevojën për të caktuar gjatësinë e saj por duke bartur sipas natyrës së saj një kuptim të përgjithshëm tek lexuesit sipas kuptimit të saj. Natyra e këtyre fjalëve do të ndikohet nga korniza ligjore të auditimit, por përbërja e opinionit duhet të tregoj qartë a është i pakualifikuar apo i kualifikuar, apo nëse është i kualifikuar në disa çështje të caktuara apo është opinion i kundërt (paragrafi 14), apo është mohim i opinionit (paragrafi 15).

**10. Një opinion i pakualifikuar** jepet kur auditori është i kënaqur në të gjitha aspektet materiale që:

(a) pasqyrat financiare janë përgatitur duke shfrytëzuar baza dhe politika të pranuara të kontabilitetit të cilat janë zbatuar në mënyrë konsistente (të qëndrueshme);

(b) pasqyrat janë në pajtim me kërkesat statusore dhe rregulloret relevante;

(c) pamja e paraqitur në pasqyrat financiare janë në përputhje me njohuritë e auditorit në lidhje me entitetin e audituar;

(d) është një shpalosje adekuate e të gjitha çështjeve materiale relevante për pasqyrat financiare.

**11. Theksi i çështjeve**. Në disa rrethana auditori mundet të konsideroj se lexuesi nuk do të kuptoj në mënyrë të duhur pasqyrat financiare nëse vëmendja është përqendruar në çështje të pazakonshme apo të rëndësishme. Si një rregull e përgjithshme, auditori kur jep një opinion të pakualifikuar kjo nuk i referohet ndonjë aspekti specifikë të pasqyrave financiare në opinionin e tij në rast se kjo mund të interpretohet gabimisht si opinion i kualifikuar. Me qëllim të shmangies së kësaj përshtypjeje, referencat që janë menduar si; nënvizim i çështjes; gjinden në paragrafët e ndara nga opinioni. Sidoqoftë, auditori nuk duhet të përdor nënvizimin e çështjes për të përmirësuar mungesën e shpalosjeve të duhura në pasqyrat financiare apo si alternativ, zëvendësim për kualifikim të opinionit.

**12.** Auditori mund **të mos jetë në gjendje të shpreh një opinion jo të kualifikuar** kur ekziston një nga ato rrethana dhe në gjykimin e auditorëve, afektin e tyre është ose mund të jetë materiale për pasqyrat financiare:

(a) Ka pasur limitime në fushëveprimin e auditimit;

(b) Auditori konsideron që pasqyrat janë jo komplete apo çorientues apo ekziston një ndarje e pajustifikuar nga standardet e pranueshme të kontabilitetit; apo

(c) Ekzistojnë paqartësi që ndikojnë në pasqyrat financiare.

**13. Opinioni i Kualifikuar.** Aty ku auditori nuk pajtohet apo nuk është i sigurt në lidhje me një ose me tepër artikuj të veçantë në pasqyrat financiare e që janë materiale por jo edhe fundamentale në kuptimin e pasqyrave, duhet të jepet një opinion i kualifikuar. Formulimi i opinionit normalisht tregon një rezultat të kënaqshëm ndaj subjektit të audituar, sa i përket një pasqyre të qartë dhe koncize, të çështjeve të mospajtimit apo edhe të paqartësive që ngrisin opinion e kualifikuar.

I ndihmon përdoruesit e pasqyrave nëse efekti financiar i paqartësisë apo edhe i mosmarrëveshjeve është përcaktuar nga ana e Auditorit edhe pse kjo nuk është gjithmonë praktike apo relevante.

**14. Opinioni i Kundërt.** Aty ku Auditori nuk ka mundësi të jap një opinion mbi pasqyrat financiare në tërësi, për shkak të mosmarrëveshjeve që është aq thelbësore ngase e minon pozitën e prezantuar në vazhdim që opinioni që kualifikohet në aspekte të caktuara nuk do të jetë adekuat, atëherë jepet opinion i Kundërt. Formulimi i një opinioni të tillë e bën të qartë se pasqyrat financiare nuk janë prezantuar në mënyrë të drejtë, duke specifikuar qartë dhe në mënyrë koncize të gjitha çështjet e mosmarrëveshjeve. Përsëri, është një ndihmesë që efekti financiar mbi pasqyrat financiare përcaktohet aty ku duhet dhe është praktik.

**15. Mohimi i Opinionit.** Aty ku Auditori nuk mund të jep opinion në lidhje me pasqyrat financiare, të marrë si tërësi për shkak të paqartësisë apo restrikcionit të fushëveprimit që është thelbësor që një opinion që është i kualifikuar në aspekte të caktuara nuk do të jetë adekuat, jepet opinion i kundërt. Formulimi i një opinioni të tillë e bënë të qartë që një opinion nuk mund të jepet, duke specifikuar në mënyrë të qartë dhe koncize të gjitha çështjet e paqarta.

**16.** Është bërë zakon që ISA të ofrojnë një raport të detajuar për të plotësuar opinion në rrethana në të cilat është e pamundur të jepet një opinion jo i kualifikuar.